# Vështrim fundit të vitit

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

islamway.com

**Përktheu :** Bekir Halimi

**Rishikoi:** Redaksia e Albislam.com

2009 - 1430

islamhouse.com

# ﴿ وقفة مع نهاية العام ﴾

« باللغة الألبانية »

موقع طريق الإسلام

ترجمة: بكر حليمي

مراجعة: هيئة تحرير موقع الإسلام بالألبانية

2009 - 1430

islamhouse.com

Falënderimi i takon Allahut, Atë e falënderojmë dhe prej Tij falje dhe ndihmë kërkojmë. Cilin e udhëzon All-llahu s'ka kush e lajthitë dhe cilin e lajthitë s'ka kush e përudhë. Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi Muhamedin [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem], familjen, shokët dhe gjithë ata që e pasojnë në mënyrë më të mirë deri në Ditë të Kiametit.

*Vëlla i dashur.*

U ndala para kalendarit tim të murit, që ta shkëpus fletën e fundit të sajë, dita e fundit të vitit 1421. Jo si zakonisht, mu rëndua dora kur e zgjata që ta shkëpusë këtë fletë. Përjetova ndjenja që depërtuan deri në thellësira të ndërgjegjes time. Ndjenja që si kam përjetuar gjatë 350 ditëve që kanë kaluar. Sot mu dhimbën këto ditë që kaluan, mu duk sikur të jetë duke dhënë shpirt. Sikurse kërkon prej meje ti jap afat edhe pak kohë duke u përshëndetur nga kjo jetë. Nuk e shkëputa, e lash këtë letër të fundit dhe fillova të mendojë rreth sajë. U trishtova pa masë kur kuptova se me shkëputjen e sajë, jam duke shkëputur një grumbull të ditëve të jetës sime, për ta mbyllur fletoren, e cila nuk le asnjë vepër, qoftë e vogël ose e madhe, qoftë e mirë ose e keqe, pa e regjistruar.

*I nderuari vëlla.*

Ky kalendar, i cili gjendet në prag të dhënies së shpirtit, i ngjanë jetës së një njeriut, pakësohen ditët ashtu siç na pakësohet edhe ne jeta, ashtu siç pakësohet jeta e kohës me kalimin e viteve e dekadave. Secila krijesë është në numërimin e ditëve të pakta që i kanë mbetur derisa të përfundojë, të zhduket.

All-llahu [subhanehu ve teala] thotë:

*"Çdo gjë që është në të (në tokë) është zhdukur. E do të mbetet vetëm Zoti yt që është i madhëruar e i nderuar!".* (Er-Rahman: 26-27).

Secilës krijesë i përfundon jeta e sajë dhe shkon atje ku ka caktuar All-llahu të shkojë, për dallim nga njeriu, i cili edhe pas

vdekjes dhe udhëtimit nga kjo botë do të ndalet për të dhënë llogari dhe për tu shpërblyer.

Kur u kthjella e fillova të shfletoj memorien time të dobët, që të përkujtoj ato ndodhi që kanë ndodhur në vitin e kaluar, para se të harrohen tërësisht. U ndala dhe gjatë kohë vështrova këtë shirit filmik (jetën). Subhall-llah, vërejta se me të vërtetë është shirit i çuditshëm. Është ngarkuar përplot.

Është ngarkuar dhe stërngarkuar me ndodhi të ndryshme dhe të llojllojshme, me vepra të mëdha dhe të vogla, pa vlerë, me vepra që kanë të bëjnë me mua dhe me tjerët. Njerëz që kanë kaluar nën këtë thjerrëz, me zë dhe fotografi.

Mu kujtua hixhreti i Pejgamberit [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] dhe ndodhitë e saja.

*Vëlla i dashur.*

Sa kemi nevojë, në prag të vitit të ri të hixhretit, të jetojmë me zemrat, ndjenjat dhe realitetin tonë me Pejgamberin [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] gjatë hixhretit të tij nga Mekja në Medine, shpërngulje e cila përmban mësime dhe këshilla të shumta, prej tyre është edhe njohja e vlerës së kohës dhe rëndësi e sajë.

Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] bëri xhihad të vërtetë në rrugë të Allahut nga ditë që i zbriti ajeti:

*"O ti i mbuluar! Ngrihu dhe tërhiqu vërejtjen (duke i thirrur). Dhe madhëroje Zotin tënd! Dhe rrobat tua pastroji!".* (El-Mudeththir: 1-4).

Gjatë ditës dhe natës, në fshehtësi dhe publikisht, duke mos iu frikësuar askujt thirrte në rrugë të Allahut [subhanehu ve teala]. Asgjë se ndalte nga thirrja, as kërcënimi e ofendimet e kurejshitëve. Në fillim, prej burrave, iu përgjigj Ebu Bekri [radijall-llahu anhu], prej djelmoshave, Aliu [radijall-llahu anhu], prej grave, gruaja e tij, Hadixheja [radijall-llahu anha]. Kurse Ebu Bekrit ia pranuan ftesën për hyrje në Islam: Othmani, Talha ibn Ubejdil-lahi, Sa'd ibn Evi Vekasi, [radijall-llahu anhum].

U përkujdes Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] për shokët e tij, që ti edukojë dhe ti mësojë, andaj i mblidhte te shtëpia e Erkam ibn Erkamit, e ua mësonte ajetet që zbritnin, i urdhëronte në sjellje të mira dhe ua tërhiqte vërejtjen nga veprat e këqija dhe të shëmtuara, nga mëkatet dhe shirku. Në tërë këtë Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] ishte shëmbëlltyrë e tyre.

Koha kishte vlerë të madhe në jetën e tyre. Ata e shfrytëzonin kohën në ibadete dhe në përfitim nga dituria dhe vlera e Pejgamberit [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem]. Te ata akideja ishte më e vlefshme se sa pasuria, familja dhe fëmia. Kur u dha rasti të zgjedhin mes vatanit, farefisit, jetës komode dhe jetës së vështirë, gurbetit dhe ikjes, ata zgjodhën ta shoqërojnë Pejgamberin [alejhis-selam] dhe të bëjnë hixhret në rrugë të Allahut.

Ata e zbatuan premtimin e vet që ia dhanë Allahut. Kur u sprovuan, ata duruan dhe dhanë shembull në sakrificë dhe flijim. Kur thërriti thirrësi i xhihadit garonin për të vdekur në rrugë të Allahut, kurse gjendja e tyre thoshte:

*"... e unë u nguta te ti, o Zoti im, që të jesh i kënaqur ndaj meje!".* (Taha: 84).

Trembëdhjetë vjet pas sakrificave dhe flijimit, Allahu [subhanehu ve teala] e nderoi Pejgamberi [alejhis-selam] dhe shokët e tijë me fitore e cila u erdhi në Medinë.

***13 vjet*** të llogaritura, me ditë, natë dhe orë.

***13 vjet*** nuk kënaqeshin myslimanët as me ushqim, as me pije. Mirëpo asgjë si largonte nga përmendja e Allahut, as dashuria ndaj kësaj bote as rëndimi në tokë.

***13 vjet*** punë serioze, planifikim preciz dhe edukatë të shkëlqyeshme.

Ku jemi na sot, sa dallojmë nga jeta e Pejgamberit [alejhis-selam] dhe shokëve të tij.

Kaloi një vit i plotë nga jeta jonë…shkuan edhe sekondat, minutat edhe ditët. Vallë sa punë të mira i kemi bërë në këto ditë, vepra të cilat do ti deponojmë për atë ditë kur gruaja shtatzënë do ta hedh foshnjën e sajë, foshnja do të thinjet, kurse njerëzit do të duken si të dehur edhe pse s'janë të dehur, mirëpo pasi që të shohin dënimin e vështirë të Allahut.

Përgjigjja e kësaj pyetje, me të vërtetë, është shumë i turpshëm. Mirëpo doemos duhet pranuar realitetin.

Secili prej nesh del në mëngjes dhe e kalon ditën në shkollë, universitet ose në punë të tij. Në fund të ditës kthehet në shtëpi i lodhur, e hanë drekën dhe pushon pak, e pastaj pjesën e mbetur të ditës dhe fillimin e natës e kalon ose në mësim, ose në kryerjen e obligimeve jetësore. Pastaj flenë. Të nesërmen në mëngjes e fillon të njëjtën gjë. E kështu me radhë.

Jetë, ku s'ka minutë të veçuara për të lexuar Kuran, për të mësuar rregullat e fesë tonë, nuk ka minutë për namaz nate, ose për faljen e syneteve, nuk ka minutë për të marrë pjesë në mexhlise të përkujtimit dhe ligjëratave. Nuk ka ditë për agjërimin e të hënës dhe të enjtes. Nuk ka ditë për të bërë mirë dhe për tu kryer nevojat njerëzve.

*Vëlla i dashur.*

Dynjaja na ka angazhuar nga ibadeti ndaj Allahut, kurse ne jemi ata, të cilëve All-llahu na e ka tërhequr vëmendjen prej sajë duke thënë:

*"O ju që besuat, as pasuria juaj e as fëmijët tuaj të mos u shmangin prej adhurimit të Allahut, e kush bën ashtu të tillët janë mu ata të humburit. Dhe jepni nga ajo që Ne u kemi dhënë juve, para se ndonjërit prej jush t'i vijë vdekja, e atëherë të thotë: "O Zoti im, përse nuk më shtyve edhe pak afatin (e vdekjes), që të jepja lëmoshë e të bëhesha prej të mirëve!" Po, All-llahu kurrsesi askënd nuk e shtyn për më vonë, kur atij t'i vijë afati i vet. All-llahu hollësisht është i njohur me atë që ju punoni".* (El-Munafikun: 9-11).

Ibn Omeri [radijall-llahu anhu] thoshte:

*"Kur të ngrysësh në mbrëmje mos e prit mëngjesin dhe kur të gdhisë në mëngjes mos e prit mbrëmjen. Merr nga shëndeti për ditët e sëmundjes tënde dhe nga jeta për ditët e pas vdekjes tënde".* (Buhariu).

Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] thotë:

*"Ditën e Kiametit nuk do të lëvizin këmbët e birit të Ademit derisa të pyetet për katër gjëra: për jetën ku e ka harxhuar; për rininë ku e ka shfrytëzuar; për pasurinë, ku e ka fituar dhe ku e ka harxhuar; dhe për diturinë e tij, çka ka vepruar me te".* (Tirmidhiu, hadithi është sahih).

Mbreti i ditës së Sundimit do të na pyet për jetën tonë, e kemi harxhuar në vepra të mira dhe ibadete, apo e kemi harxhuar në lozje, pakujdesi dhe vepra pa vlerë. Do të na pyes për trupin tonë, a e kemi shfrytëzuar në agjërim, namaz, ulje shikimi, mbrojtje të veshëve dhe gjuhës, ose i kemi shfrytëzuar në përdorimin e çdo gjëje të këndshme. Ky Pyetës, i di fshehtësirat tona, asgjë s'mundet t'i ikë, as në tokë e as në qiell.

All-llahu [subhanehu ve teala] thotë:

*"A nuk e di ti (o dëgjues) se All-llahu di çka ka në qiej dhe çka në tokë?! Nuk bëhet bisedë e fshehtë mes tre vetave e të mos jetë Ai i katërti; e as mes pesë vetave e të mos jetë Ai i gjashti, e as mes më pak vetave dhe as mes më shumë vetave, e të mos jetë Ai me ta, kudo që të jenë. Pastaj, në ditën e kiametit i njofton ata me atë që kanë punuar. All-llahu ka përshirë çdo send në dijen e vet".* (El-Muxhadele: 7).

*Vëlla i nderuar.*

Shumë bijë të myslimanëve, në shumicën e vendeve myslimane e festojnë hixhretin e Pejgamberit [alejhis-selam], mirëpo, për fat të keq, pak janë ata që kanë kuptuar urtësitë që i përmban ky hixhret. Allahu [subhanehu ve teala] i ka qortuar disa shokë të Pejgamberit [alejhis-selam], të cilët qëndronin në Mekë, falnin namaz dhe agjëronin, mirëpo nuk mundnin të bënin asgjë ma tepër se kjo, sepse ishin në pushtetin e kurejshitëve e s'kishin forcë kundër tyre, e nuk shpërnguleshin në kalanë e Islamit që të jenë ushtarët e tij

dhe ku do të shfaqnin simbolet e Islamit në rehati. Me këtë rast All-llahu zbriti këtë ajet:

*“Engjëjt që ua morën shpirtin e atyre që ishin mizorë të vetvetes ju thanë: “Në çka ishit ju? - Ata thanë: “Ne ishim të paftë në atë tokë!” (engjëjt) ju thanë: “A nuk ishte e gjerë toka e Allahut e të migronit në të?” (e të praktikonit lirisht fenë e Zotit). Vendi i tyre është Xhehenemi dhe sa vend i keq është ai!”.* (En-Nisa: 97).

Urtësia nga hixhreti është se Islami nuk mjaftohet vetëm me namaz e agjërim, por kërkon që të zbatohen të gjitha urdhrat e All-llahu [subhanehu ve teala] dhe urdhrat e Pejgamberit [alejhis-selam], në çështjet e tyre individuale por, edhe në çështjet kolektive, siç thotë All-llahu [tebareke ve teala]:

*“O ju që besuat, hyni në islamizmin e tërësishëm (Përqafoni fenë islame në tërësi), e mos ndiqni rrugën e djallit, sepse ai është armik i juaji i hapët”.* (El-Bekare: 208).

*“Thuaj: “Namazi im, kurbani im dhe vdekja ime janë thjesht për All-llahun, Zotin e botëve”.* (el-En’am: 162).

Hixhreti do të mbetet dhe deri në ditën e Kiametit nuk do të mbyllet. Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] thotë:

*“Hixhreti nuk ndalet gjersa nuk ndalet pendimi, kurse pendimi nuk ndalet gjersa të del dielli nga perëndimi”.* (Ebu Davudi, hadithi është sahih).

Dhe kur e kanë pyetur Pejgamberin [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem]: cili është hixhreti më i mirë? Ka thënë:

*“Hixhreti më i mirë është largimi nga ajo që e ka ndaluar Allahu”.* (Ebu Davud dhe të tjerët, hadithi është sahih).

Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] në haxhin lamtumirës ka thënë:

*“A t’ju tregojë për besimtarin? Atij të cilit i besojnë njerëzit për vetveten dhe pasurinë e tyre. Kurse për myslimanin? Ai, nga dora dhe gjuha e të cilit janë të shpëtuar myslimanët. Kurse për muxhahidin? Ai që e lufton vetveten në respekt ndaj Allahut. E për muhaxhirin? Ai*

*që largohet nga gabimet dhe mëkatet".* (Ahmedi, hadithi është sahih).

Patjetër të bëjmë hixhret nga lënia e namazit, nga falja e namazit pas kohe, nga mos falja e namazit me xhemat, nga mos falja e namazit në saff të parë.

Patjetër duhet të shpërngulemi nga leximi i revistave dhe gazetave të padobishme në leximin e Kuranit dhe mendimit rreth argumenteve të tija.

Patjetër duhet të shpërngulemi nga dëgjimi i muzikës, nga kënaqja me përgojim në dëgjim të Kuranit dhe ligjëratave të dobishme.

Doemos duhet të largohemi nga shikimet e ndaluara në revista, tregje e kanale televizive, e të shikojmë në Kuran, në Synet të Pejgamberit [alejhis-selam], në jetëpërshkrimin e tij dhe në madhështinë e krijesave të Allahut.

Doemos duhet të shpërngulemi nga gënjeshtra, përgojimi, fjalët e këqija në përmendje të Allahut, në lutje dhe përulje.

Patjetër duhet të bëjmë hixhret nga ndejat boshe dhe pa vlerë në ndeja të mësimit dhe ligjëratave të dobishme.

Patjetër duhet të shpërngulemi nga shoqëria e keqe, qofshin ata të afërt ose shokë të shkollës ose punës, njerëz të cilët të largojnë nga rruga e udhëzimit dhe fetarizmit në shokë të mirë, të cilët të udhëzojnë nga e mira dhe të ndihmojnë në këtë rrugë.

Shkurt thënë, duhet larguar nga çdo gjë që e hidhëron Allahun dhe duke shkuar pas çdo gjëje që e kënaq Allahun, nga çdo mëkat në çdo ibadet.

*Vëlla i dashur.*

Fillimi i vitit të ri është shans për secilin prej nesh që të hapë faqe të re me Allahun [subhanehu ve teala]. Faqe të bardhë dhe të pastër. Ku do ti premton Allahut se do të ecë rrugës së mbarë, rrugës së udhëzimit.

Do ti premton Allahut se Libri i Tij do të jetë shoqëruesi më i mirë, kurse përmendja e Tij, miku më i mirë, namazi i natës dhe agjërimi i ditës, rruga e tij, kurse vëllai i mirë, ndihmësi i tij.

Faqe ku i premton Allahut se do të lë të gjitha mëkatet, të gjitha muzikat e fëlliqura, të cilat e largojnë nga Kurani, nga çdo shikim i ndaluar, i cili ia vret zemrën dhe nga çdo shok i keq, i cili e largon nga All-llahu.

Vetëm në këtë mënyrë, e ngjallim përkujtimin e hixhretit të Pejgamberit [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] dhe arrijmë synimet e saja.

Kjo është shpëtimi në të cilin na thërret myezini pesë herë në ditë, kur na thërret të qëndrojmë para Allahut [tebareke ve teala].

All-llahu ynë, vitin e ardhshëm na e bëj më të mirë se vitin e kaluar, duke na dhënë sukses në zbatim të urdhrave dhe lënie të mëkateve.

All-llahu ynë, vitin e ardhshëm na e bë shans për të na pranuar në karvanin e atyre që janë kthyer kah Ti.

*Paqja dhe bekimi qofshin mbi Pejgamberin tonë, Muhamedin, mbi familjen dhe shokët e tij.*